


Palankin është mjet me, të cilin janë bartur oborrtarët dhe princeshat dhe në këtë libër sygjeron një bartëse të shpirtit njerëzor.

Ky libër ka filluar jetën e tij, shumë para se të bartet në këtë format. Hulumtimet për fenomenin e jetës dhe të vdekjes, për lindjen dhe për fenomenet shpirtërore që i kam bërë tash e tre dekada në këtë libër më shumë ngjasojnë si Hierognisis apo “dituri e lartë sakrale” dhe lexim vetëm për të përzgjedhurit, mirëpo është vargu poetik aq i thjeshtë dhe i çiltër, i cili e bënë këtë material sa njohës po aq edhe argëtues, sa njoftues po aq edhe sqarues i manifestimeve të pathëna deri më sot në gjuhën dhe artin tonë të shkruar.

Është mese e domosdoshme që, autori të jap sqarim rreth librit, sepse është vepër pioniere në letërsinë shqipe dhe lexuesi nuk ka pasur mundësinë që më herët të ballafaqohet më një invencion letrar të këtij niveli.

Libri është në tërësi konceptual dhe nuk është shkruar që të lexohet si ditar letrar apo si artikull gazette, por është një libër i cili duhet të trashëgohet në gjeneratat e ardhshme tek të cilat do të jenë në gjëndje më mirë të konceptojnë, akceptojnë dhe konceptualizojnë relacionin e Diturisë, Njohjes, Shkencës dhe Artit si tërësi dhe manifestimeve, të cilat tash e sa mijëvjeçarë na kanë kaluar pa u vërejtur.

Në këtë libër nota fundamentale është; Dashuria si fenomen i paspjegueshëm, ndërsa ndërtimi i tij piramidal krijon një simfoni si një parfum i shtrenjtë, ku në notën e mesme është Shkenca dhe në noten sipërore apo kulmore është njohja e Lindjes, jetës dhe krejt asaj që ndodh pas vdekjes. Andaj si tërësi ky libër është një Teurgji, niveli më u ulët i shpalljes/ zbulesës dhe dy nivele më sipër: të Zanatit dhe Artit.

Ky pra është libër i parë Teurgjik në Shqip. Për konceptin e Teurgjisë, sygjeroj të lexohet Neoplatonisti Iamblichus si dhe filozofi bashkëkohor Rus, Nikolai Berdjajev.

Dhe kur them Teurgjik , kam parasysh, fjalen, vibrimin, ritmin, amplitudën, numerologjinë, divinacionin, frymëzimin, dhe të gjitha këto në relacion më dimensionin e brendshëm dhe të jashtëm të NJERIUT.

Filozofia e Enneagramit apo nëntkëndëshit ka qenë pikënisja e parë për ta sajuar këtë libër. Për enneagramet tani ka literaturë të bollshme (fatkeqësisht asnjë titull në gjuhën shqipe).

Në këtë libër janë 9 kapituj, ku secili kapitull i ka nga 9 poezi dhe secila poezi i ka 9 vargje për arsye se numri 9 e mban sekretin matmatikor. Ky pra është sekreti i fetusit që rrin në mitër për 9 muaj.

**Edhe njëherë do të flas nëntshin e botës.**

**Këtë herë nuk do të huazoj**

**gojët e dritave që rrezatojnë**

**ndërmjet dy dritave të bojshme.**

**ky nur që kalon nëpër cipat**

**e qenies pa u penguar shqyen smirrën**

**dhe urrejtjen. Shuan etjen për dije**

**dhe ngop barqet e uritura**

**për një kafshatë diturie në varg**

Kapitulli qëndror që është zemra e këtij libri  është kapitulli V, i cili krijon plotni. Ky kapitul është kapitull që përmban 23 karta apo pllaka që korrespondojnë me 23 kromozome të një prindi.

**Kto tinguj si me pas pas flatra t'më bajn**

**larg p'ej dergjes e dalldisë- këtë zemër**

**që m'shtrëngon saherë po du me e than**

**atë fjalë ashiku për kët dhe botën**

**tjetër dhe gjithmonë për njerin dhe gjith'**

**Krijimin e Krijusit që është Dashnori jem.**

**T'u marr frymë e t'u dashnue, t'u ec e t'u ba za e t'u heshtë**

**po them atë Emën t'Madh FALIMINDËRIT**

**për frymën dhe për synin…dhe për krejt**

Hapja ndaj kulturave dhe traditave tjera është çast fillimisht kurreshtjeje, magjepsjeje, argëtimi mandej edhe kompromisi. Më ra në dorë një libërth i mrekullueshëm i Profesor Namkhai Norbu

Rinpoqe, i cili flet për lindjen, zhvillimin e fetusit, kujdesin e nënës dhe krejt traditën Tibetane për kujdesin holistik, organik dhe shpirtëror të njeriut. Libri doli me rastin e kongresit të parë ndërkombëtar mbi Mjekësinë Tibetane të mbajtur ne Venedik më 26-30 prill 1983.

Namkhai Norbu Rinpoqe është mësues shpirtëror (Lhama) i traditës së lashtë tibetane të njohur si Dzogchen ose Atiyoga. Më 1960 Orientalisti Italian Guissepe Tucci e ftoi në Romë që bashkarisht të punojnë në Institutin për hulumtime të Lindjes së Afërme dhe të Largët (ISMEO). Vazhdon të ligjëroj në Institutin e Orientalistikës në Napoli .

Libri mbi Lindjen dhe Jetën ka dal si përgjigje e kërkesave të Perendimorëve për t'u njohur me traditën e lashtë të mjekësisë Tibetane. Në bazë të kësaj tradite profesor Norbu transmeton se periudha më e përshtatshme për fekondim është 9 ditë pas ndërprerjes së menstruacioneve dhe zgjat 12 ditë pas së cilës uterusi mbyllet dhe vështirë vjen deri të fekondimi.

Indikacionet- se ka ndodh fekondimi indikacionet janë se sapo ovumi është fekonduar gruaja ndjen se trupi i është rënduar, ndjen nevojën për gjum dhe ka një ritëm të përshpejtuar të rrahjeve të zemrës. Pastaj menstruacionet ndërpriten dhe pas 30 ose 40 ditë gruaja fillon të ndjej mundim apo të ndjej sulme të vjelljes.
Në gojë i shtohet pështyma dhe paraqitet apetiti për ushqim të thartë dhe të pazakonshëm. Fillon të ndjej neveri ndaj ushqimit të yndyrshëm, ndjehet e lodhur, i flihet, gjinët i fryhen, rriten sekretet vaginale kurse pulsi rreh më fuqishëm.

Pastaj Profesor Norbu shkruan mbi mënyrën e zhvillimit të embrionit por njëri nga kapitujt, i cili më tërhoqi vëmendjen e veçantë është ai, i cili spjegon për gjinin e femijës dhe çka e përcakton atë. Tekstet Tibetane të mjekësisë tradicionale pohojnë se gjinia mashkullore predominon nëse faktori mashkullor është predominant dhe e kundërta nëse predominon ovumi atëherë lind fëmija femër. Që dmth. Nëse gjatë marrëdhënies mashkulli ka qenë më i vrullshëm do të lindet djali dhe nëse femra ka qenë më e vrullshme dhe më epshore gjatë marrëdhënies do të lind vjaza.
Disa tekste Tantrike rrëfejnë se gjinia e fetusit varret poashtu edhe prej faktorëve tjerë të jashtëm për shembull nëse çifti ka marrëdhënie në gjysmën e parë të muajit pra dy javë pas hënës së re është mundësi e madhe që fëmija të jetë djal, e nëse fekondimi ndodh në gjysmën e dytë të muajit, mundësia më e madhe është që të lindet vajza. Metoda tjetër bazohet në ditët çift dhe tek të kalendarit lunar, dita e 15-të llogaritet si hëna e plotë, dita e 30-të pa hënë, fekondimi në ditët tek 1,3,5,7, etj rrit mundësinë që të lind djali, kursë në ditët çift 2,4,6,8 etj rrit mundësinë që të lindet vajza.

Tekstet Tibetane përshkruajnë në detaje edhe stilin dhe mënyrën e të ushqyerit të gruas së mbarsur. Ata ushqimin e kategorizojnë në tre tipe; i fortë, i qulltë dhe pijet. Nga ushqimi i fortë absolutisht duhet të shmanget mishi i pules, sepse ai forcon ashtin e legenit (Pelvikës) çka ndikon në lindje me vështirësi dhe dhimbje të madhe. Poashtu duhet shmangur frute të papjekura.
Vera, rakija dhe të gjitha pijet alkoolike ndikojnë në shëndetin e nënës dhe direct edhet në zhvillimin e embrionit. Shujtat duhet të jenë të rregullta dhe sasia e ushqimit të jetë normale. Në mbrëmje duhet të shmanget ngrënia e djathit, jogurtit dhe çdo ushqimi që rrit thartirën në lukth.
Preferohen lëvizjet elegante jot ë shpejta, sheti buzë lumit, në pyll, në kopësht dhe sa më shumë t'i ekspozohet ajrit të pastër.

Që nga muaji i pestë të shtatëzanisë duhet shmangia nga marrëdhëniet seksuale por të fle rregullisht 8 orë. Duhet t'i shmanget fjalosjeve dhe ngritjes së zërit, sa më shumë që është e mundur të jetë në shoqëri ku bisedat janë të këndshme dhe të shmangen temat dhe bisedat të cilat nxisin neuroza, urrejtje, mllef apo vuajtje.
Të shmanget nga vendet me shurmë port ë dëgjoj muzikë të lehtë dhe të qetë.
Dhoma ku rri shatëzëna duhet të jetë e ajrosur sepse ajri i ndotur mund të ndikoj më negativisht se ushqimi apo pija e keqe. Pra nëse nëna merr ajr të ndotur me tym, gjaku, eshtrat dhe organet e fëmijës mund të dëmtohen. Shtatëzënja nuk guzon të vuaj, të frikohet, të ketë ngarkesa dhe strese. Ajo duhet të përpiqet të jetë e lumtur e qetë në mendje dhe në shpirt.
Pra edhe stilin jetësor tekstet Tibetane e kategorizojnë në tre etapa;

1. sjellja e trupit
2. sjellja e zërit
3. sjellja e vetëdijes.

LLOGARITJA E KOHËS SË LINDJES

Sipas parimit të përgjithshëm shtatëzënia zgjat 9 muaje dhjetë ditë pra prej momentit të fekondimit deri tek lindja janë 40 javë ose 280 ditë. Llogaritja duhet të filloj prej momentit kur janë ndërprerë menstruacionet. Nëse fëmija i palindur është djal ana e djathtë e barkut të nënës do të jetë më e ngritur, trupi i sajë është i lehtë, do të flas shumë dhe sheh ëndrra të qarta.Qumështi do t'i vijë së pari në gjirin e djathtë.
Nëse fëmija është vajzë, barku i nënës është i ngritur në anën e majtë, nëna dëshiron të luaj dhe këndoj, do stolitë dhe dëshiron të jetë në shoqëri me meshkujt. Qumështi fillon së pari t;I kulloj në gjirin e majtë. Nëse shatzënja mban bineq dy anë të barkut i ka të nghritura dhe do të ketë një thellim të cekët në mes të barkut. Kur vjen muaji i lindjes për disa cm uterusi zbret më poshtë, shtatzënja ndjen se barkun e ka më të lehtë, merr frymë më lehtë, apetiti rritet kurse pjesa e poshtme e barkut i rëndohet, fillon të ec me vështirësi, ka më shumë ngarkesë në këmbë dhe muskuj. Lagështia e trupit i rritet si dhe sekretet vaginale dhe shpesh shkon të urinojë. Pas lindjes foshnja duhet të jetë sa më afër trupit të nënës me çka i rritet guximi, do të jetë me e shëndoshë dhe mbajtja e foshnjës në gji ndikon në rritjen e karakterit të foshnjës.Foshnja duhet të mëkohet 6 herë në ditë, më vonë doza mund tëq zvoglohet në 5 apo edhe 4 herë në ditë. Gjatë periudhës së gjidhënies nëna duhet të ketë kujdes në ushqim dhe stilin e jetës, ajo duhet të jetë e balancuar.Ishin këto disa nga dijet për Lindjen dhe Jetën sipas teksteve tradicionale Tibetane të prezantuara nga Profesor Namkhai Norbu Rinpoqe, dijet të cilat shumë më vonë mjekësia konvencionale do t'i zbuloj dhe implementoj deri sot. Përparimi i çdo civilizimi, kulture ndodh vetëm aëherë kur ajo hapet, kur prnaon, absorbon, adopton, adapton, dhe e rafinon për nevojat e veta. Kështu janë zhvilluar arabët në periudhën abaside dhe arritën kulmin e rritjes, kështu vazhdon edhe civilizimi Faustian edhe sot.

**Ky libër do të jetë libër i qartë**

**I.**

**i fshehur në zemrat e të dashuruarve.**

**Këto shenja të qarta për syhapurin**

**nuk fshehin misteret e botës së errët.**

**Zhvish tunikën e injorancës o dritë**

**e pashuar e Universit. Shih këtë**

**mrekulli të shndrritshme që**

**të bëhet manifestim dhe dhuratë**

**për sot dhe për njëmijë muaj tjerë**

Ky libër është përfunduar më 21 mars 2018, kur Dielli hyri në Yjësinë e Dashit

Fahredin Shehu

**I.**

1. E lamë të flas Protoktistos[1].
2. Ngjyrat kuqflakur nga krihët e tij dëshmuan.
3. Ti atje ishe apo jo, xixë shpirti
4. në planin e pestë dhe atje do të kthehesh?
5. Njeri në Pavendësi ku ndodhet mali
6. i bojpërgjakshëm i vetës tënde, Madhëri
7. te pika jote e ikjes, sërish do të kthehesh.
8. në Pavendësinë ku Bukuria, Dashuria dhe
9. Dëshpërimi, vinë në topografinë shpirtërore.

**2.**

[1] Krijimi i parë

3.

1. Nga të dyja anët e energjisë sate
2. dy gjithësi anësore- reale të pështjellin.
3. Si përqafim i ngrohtë fëmijësh pas mallimit
4. të gjatë, pas mungesës që zgjati me vite drite.
5. Tash klith në mes-botë. Zotin kot e kërkoje
6. në ndërtesat e punuara me dorë njeriu dhe
7. në germat e mbarsura nga alienët.
8. Zotin kot pohoje se e gjete në zemrat
9. e besimtarëve si ti. Zoti të flet me akt!

**3.**

1. Pas kalimit nëpër makadamin e perlave
2. Në dy qytete të smeraldta- dy vete
3. njerëzish duarngritur dhe kokat
4. kah qielli i Jo-vendësisë
5. kërkonin ta shihnin fytyrën e Zotit
6. as shndrritje as gjurmë e as vegim.
7. Lumi që poshtë rrjedh- as mjaltë
8. e as qumësht, as një lavë vulkani
9. gjak i pabojë fluid shpirti virgjin.

**4.**

5.

1. Gjashtë miliardë rrotullime universesh
2. bëjnë matjen njerëzore të viteve huç.
3. Kjo pamje qiejsh të larmishëm e të shumtë
4. është veç një shëmbëllim syverbues.
5. Kush mund ta shoh atë nur e atë mosdije
6. të shpalosur në çdo cep të qenies njerëzore?
7. Cipat e errësirës largohen një nga një.
8. Lum ai i cili kujton këmbën e ngritur
9. nga shkalla e fundit e injorancës.

**5.**

1. Ti the: “Bëhu!” dhe u bë gjashtë herë
2. ripërsëritje e kodit të huja gjenetik.
3. Zarin e kuq e hodha në detin e Galilesë.
4. Pashë pleq tek pinin mushtin e fundit jetësor.
5. Nard, ambra, jasemin, misk, cedër, lëkurë kali.
6. Bëra edhe unë një eliksir aromash- ta pres
7. kështu atë dritë flatrashumë
8. të më bart nën akullnajën e Arktikut
9. e që aty në lotë që duhet vet t’i emërtojë

Nuk isha Ti kur të deshta para se
të digjem si uji i bërë ylber nga lumnia.
Nga kush ikja nuk dija si ajo hyjni
këmbëzbathur me vrapin e vrrullshëm
tek shkilte tërfilin e njomur me sumblla vese,
ato bulë mëshire ca javë para acarrit.
Ku kthehem kështu i hutuar mes
filizash njerëzore të pafajshme, vuajtjen
e të cilit e shoh tek zhvilohet si devore.

**7.**

**8.**

1. Këmbët i njomja me ujët e bekuar.
2. Guralec smeraldi gishtrinjtë m’i gjakuan.
3. E ç’me duhet dalldi tjetër derisa me pjek
4. Nuri Yt, në ditën më të gjatë se njëmijë javë
5. derisa dielli tretë dritën e kuqe të kësaj bote
6. dhe mbetjet mortore të eremitit të fundit.
7. Mes jush njerëz, mes nesh kjo qenie, pjesëz
8. lëkundet deri në fanitje, por vonë
9. shumë vonë do të ndjehet kënga e këndezit.

**8.**

1. Kush më ngarkoi më këtë troh shpirt
2. të Të njoh. Kush ka fuqi dy rrugë i ka;
3. dy botë por të rri brenda në dehje prej drite.
4. Të tjerët pas nesh do të parakalojnë
5. do të zbulojnë një botë nënë akullnajë.
6. Njerëz, mos na quani indigo fëmijë.
7. Përse këpytni lulen më të bukur nga
8. pema e jetës që zgjeron hijen përtej
9. Ferrit dhe Parajsës të çpikur kohë më parë?

**I.**

1. Ata do të flasin, emra do të përmendin
2. në asamblenë e lartësuar- po ku
3. ka më mire, kur një seraf ha nga druri
4. Tuba frutin e shijshëm prej nuri
5. e mbi të, një gjethe e njomur me perla vese.
6. Njomet fjala jote – copë sedefi
7. nga shpirti i përvuajtur.
8. Ata do të qeshin, në tokën e kuqe
9. me fytyra të zverdhura dhe nyje të sëmuara.

**II.**

2.

1. Na gënjyen kur na thanë se shtatë miliardë
2. njerëz dhe po aq qeliza ka në trupin e njeriut.
3. Të vrazhdë si askush, jemi ne. Të butë,
4. më të butë se uji, ajri dhe çdo fluid tjetër,
5. i cili qarkulllon nëpër dammar tanë.
6. Edhe dalldisjet edhe begatitë, vdekjet dhe
7. dasmat i pamë. Pimë hidhësinë e pelinit për ta shijuar
8. më mirë mjaltën. Kaq! Shtatë jetë, shtatë botë, shtatë
9. njerëz na mbesin t’i bartim në shpirt.

**2.**

**3.**

1. Atje në qytete të smeraldta shpirtrat
2. bëhen bojë jeshile e herë bojë qafërorasku.
3. Këtu pra ku ne presim pambarmisht
4. ta prekim secilin shpirt të papeshë,
5. e që atje njerëzit donin ta masin
6. me kandar njerëzie. Po…të lehtë jemi,
7. ne, të cilët shpërndahemi si rreze
8. në agun tuaj dhe flejmë në vesë.
9. Ne që duam dhe u përhumbëm në këtë sferë.

**3.**

**4.**

1. Ne fëmijët, të cilët kërkuam ledhatim dhe
2. Përqafime e llojlloj hidhësirash gëlltitëm duke
3. shikuar lart; planetet, yjet, fatet dhe fatkeqësitë…
4. Sot sikur e përpijmë frymën dhe në lukth na
5. ngelet si kafshatë e vrazhdë dhe e thatë në fyt.
6. Sot shikoj se edhe ju keni shpirt o Qiejtë e mi,
7. Se edhe ju vuani njëlloj si ne,
8. sepse sot ne kemi sy tjerë për të pare,
9. se nuk ka trup pa shpirt.

Shtatë herë nga shtatë vite njerëzore ndërruam-
petkat prej mishi e kocke shpirti,
tek na ravgonte nga truri në zemër e deri
në kërthizë, pastaj ngrihej shtatëdhjet centimetra
mbi kapakun e kresë, të dërgoj mesazhe dhe
pranoj manifestime nga bota gjysmë e dukshme
dhe e padukshme. Ja ku jemi-
mes të përhumburish dhe mes të shenjtish.
Në pritje të shëlbimit!

**5.**

**6.**

1. Provuam të dehemi me vesë dhe me dehje
2. verën e bëmë gjak, derisa të sëmuremi dhe
3. duke dashur ekstazë të rrejshme. Në ekstazë mbetëm
4. si të dashuruar në sytë e, të cilëve shihet vetëm
5. distancë yjësish, e faqet me lotë i lagen dhe i shndrrohen
6. në sedef. Këtu jemi o “ju” të mëdhënjë, gjigantë të shpirtit,
7. shërbëtor të Zotit. Jo si ne, si askush pra, pos si ju. Drita
8. e bardhë tek ju pështjell, tek e mbulon
9. shndrritjen tuaj ylber.

1. E atje larg- këtu pra ku jemi ne
2. të tretur,  po thuaj në këtë dritë, ne
3. me trupa transparent dhe të papeshë, ne
4. të cilët nuk kërkojmë asgjë nga njeriu.
5. Asgjë nga bota e dukshme, të cilën e lamë pas
6. si petkat për t'i larë. Na thanë se në po këtë
7. gjendje do të jemi afër botës së kerubinëve. Edhe në
8. tokë kur ata zbresin me urdhër
9. që ne i themi ekstazë.

8.

1. Kush trroket i pari dhe dera i hapet me buzëqeshje,
2. ai le të jetë Altari yt. Ajo buzëqeshje që ruan
3. Dashurinë e përhershmërisë dhe ditëve- këto që
4. jetohen, vuajtje e plagë duke përhapur. Dëgjo
5. këndimet aromatike krijesash, të cilat
6. jetojnë vetëm për t’u lutur, dëgjo zërin
7. që përhapet nga humnera e sipërisë deri
8. në thërminë e fundit-
9. më të imët të shpirtit

**8.**

9.

1. Dëgjuam hapat e rëndë të fatit dhe fërfëritjet e krihëve
2. të insekteve mezi të dukshme- Dëgjuam edhe rrënkimet
3. dhe plasaritjet e zemrave të nënave me jetimët
4. në skut. Dëgjuam edhe pëlcitjet, si kokrrat e shegës
5. së pjekur, të zemrave të atyre që u dashuruan, derisa na
6. bartin lartë me palankin- shikuam pastaj në të majtë dhe
7. në të djathtë, poshtë; s’pamë hijet tona
8. nën këmbë- dëgjuam heshtjen në çdo oktave.
9. Ne krijuam Harmoninë!

**9.**

1. Po si nuk kishe frikë ta kapje për mjekërr,
2. prijësin e kolonisë, i cili ulur mbi
3. cjapin e kuq, printe procesionin.
4. A ishte dashuria e së bijës më
5. e fuqishme se frika nga vdekja?
6. A ishte dhimbja e shpirtit tënd
7. më e madhe se ashpërsia e frikës?
8. Më e madhe se vet vdekja? A ishe ti
9. Vdekja që njihje sojin e vet, në llojllojshmëri…

III.

Geg

1. Tona shahbejtet e ton shairve
2. Me ‘i tub i mlodha nër shok m’i bajt,
3. e ton frymat e tyne i dava meneksheve
4. tuj çel n’sabah me i pjalmue- daim
5. freski me pas për sytë e saj. T’më shohin
6. ato si muxhizen e fundit, para se me
7. u ba texheli. Mezahiret e përtejme
8. Për ‘i ditë dhe ni ezel ma shumë
9. dhe për ni ezel dhe ni dit ma shumë.

**2.**

3.

1. Tan kyvetin e ni burri e lash
2. me ymydin se ni dit
3. kam me pa, si bahet fryma e Tij në
4. dejt e fmisë që ka me u ba
5. qeramet për kit dhe botën tjetër.
6. E kush n’ball ka m’i puth at’
7. Evlad nurplot tuj ec kryeulun
8. nëpër tokën kit t’bekueme dhe kush
9. ka me sha e me nem, pse u da prej evveli zamanit?

**3.**

**4.**

1. Me pas rrunue sall për me dasht e
2. me prit dej-sa tamli gjak ka me u ba…
3. Ni ymër t’gat me plot gazep me
4. e pshtjell në mushema prej likure
5. t’edhit dhe ujin me i dhan me pi
6. secillit puntuer që e ngrit ka ni
7. Babel- s’kisha pas ni andërr ma
8. t’nritshme pejdah me t’u ba si
9. gjaku n’hund kur t’pikon n’vapë gushti.

**4.**

1. Nyjet e guhës i zgidha ni dit para
2. senes s’re Nasrani, me i dhan ‘i troh
3. buzqeshje tan shpirtnave t’hutuem
4. mas dyjallakut e me ju diftue se
5. nuk shoh hajal n’ditë mshel
6. n’dyer kukllar vet, Zotin tue e madhnue
7. n’secillën frymëmarrje tue falënderue
8. se nojma e synit hala nur asht
9. t’u marr dhe sheh ftyrën e Tina n’lotin e fmisë.

**5.**

1. T’u kja i pash e t’u kja rash
2. n’shybe se a kam me ruejt kit
3. vrrushkull prej dashnie për tana
4. Alemet për me e ruejt freskinë si
5. Bulët e vesës kur njomin fijen e lakueshme
6. të barit. Pllumat bojn sehir edhe
7. flutrat krahët i fërfërijn’ tuj tregue
8. bukurinë sall për një koh’ t’shkurt
9. me lon fërkemin si shairi bejtet e tina.

**6.**

1. Harfet q’i msova qysh n’vegjli
2. nëpër tru e nëpër guh jan kah m’pshtillen.
3. Ky gjynyl gjak pikon dhe e ruen
4. si fjalën e fundit qi ka me i than
5. frymës tek m’i vjen era fisligen
6. e nirsës herë ambër e herë livante.
7. Po m’doket se kam me dek para se me dek, e kush
8. ka m’i fshi kto vite e kush kto nirs me erandje- daim.

**8.**

1. Qehret na u ban si berate t’varruna
2. n’mure t’lyeme me harrasan q’i
3. ruejn ernat e vajgurit të djegun t’ue
4. ndriçue kët terr e kët viranllëk.
5. Guhën, kët- po du me e lan miraz edhe
6. kalemat ma t’mir për ni jetë tjetër.
7. Në nishanet tona e dijmë cillt zogj
8. kanë me glasue dhe cillat lule kanë
9. me çel mbi koburet tona. Ndasht!

**8.**

1. Kët behar a ka kush me e shikue?
2. Disa pika gjylsoj derdhun n’bardak
3. me uj shiu t’mushun etjen me shue.
4. Fmijtë prapë kanë me kja kur qilli
5. dysh ka me u da pej gazepit e,
6. t’ligave nëpër tokë që jan shpërnda.
7. Më mallkue për ditët kur plepat
8. i rrëmbejshin- era sert t’u i tund
9. edhe nër shelg vajtues tuj sodit ezelin.

1. Garib jem prapë na t'përvuejtun për
2. q'ato ditë t'kalueme n' sevdah,
3. gonxhet dhe narçizet kur çelën e
4. ne kujtuem se ky o fundi i dyjes
5. ja fillimi i ni bote t're e ma t'bojdisun,
6. ku kanë me vrapue fmijtë me tullumbace
7. n'hundët dhe gjunjë t'përgjakun
8. me grerrza n'flokë tuj zukat si t'çartuna
9. dekë s'kan me lon edhe qit here.

IV.

**2.**

1. I lumtur je ti që noton në ujët e padijes
2. e të ngufat dëshira për një jetë më
3. të kamur, deri në sëmundje e dalldi
4. dhimbjes i thua mallkim i Zotit
5. për atë që nuk ke bërë.- Dijes i thua:
6. Peshë e rëndë e lak në fyt që ta zë frymën.
7. Qiejt dridhen e froni i Tij tundet
8. nga nema e të bijëve që ecin në tokë
9. dhe shkatërrojnë çdo gjelbërsi.

**2.**

3.

1. Sikur dikush e mallkoi këtë shpirt
2. të hamendësoj se flaka duhet ta djeg
3. për t'u pastruar dhe nga blozi i tij
4. të dalin germat që bartin gjithë
5. peshën e botëve të largëta – në
6. një bulë të vetme mallkimi për
7. gjithë jetën që zgjat sa një kapsallitje
8. syri të universit… dhe shih mjaltën
9. si kullohet, si lot i rëndë nëne- të thyer.

**3.**

**4.**

1. Ajo hukmë nëne dhe ai lot i trashë,
2. me gjak i përzier. Ajo dënesje para
3. këngës së gjelit në ag dhe ato fjalë
4. që vështirë thuhen- vetëm shihen
5. si ankthi në zgjëndërr. O qiell i ndritur
6. tek sa hedh ashkëlat e nurit në këtë
7. botë të sterrosur, shih frikën tonë nga
8. ata, të cilët pohojnë se i dinë të gjithat!
9. Shih si kullon padija, sikur shkrihet rrëshira në gusht!

**4.**

5.

1. Ne besuam që pasi ata të ngopen,
2. fëmijët e tyre do të shfletojnë
3. faqet e librave që i shkruam
4. në kohën kur çdogjë ishte e turbullt dhe
5. jeta kishte marr emër tjetër,
6. si plagjiatori, i cili ndrron emrin sall
7. për t’u duartrrokitur nga ustahët e rremë
8. të cilët krahun ja rrihnin- gënjeshtrën
9. trashnin, në punë të Zotit duke u përzier…

**5.**

6.

1. Ne nuk besuam se zullumqari vuajtjen
2. e vet do ta rriste në vezët e gjallesave
3. reptile. Të çelin ato të ligën, të cilën
4. do ta shohim larg, do të zhvillohet
5. si top plishi të errët e të shpërndaj nëpër
6. etër thërmiat e saja në çdo frymë
7. e madje edhe në puhiza të lehta e zefir.
8. Ne pamë dhimbjen në madhësinë e saj
9. të vërtetë dhe peshore s’kishim për ta matur.

**6.**

7.

1. Nga ai shikim thumbues morëm plagë
2. dhe vrragët e tyre do të nxinë
3. çdo kujtesë të moçme. Çdo shpresë,
4. madje do ta palojnë në kutinë
5. e unazave martesore- për t'i hapur
6. në çdo përvjetor, në kujtim për
7. ditët që i emërtuan ndryshe. Ndryshe nga
8. ne, të cilët me fjalë mëtojmë të shërojmë
9. plagët e një bote të huajsuar, të braktisur.

**7.**

8.

1. Në humnerën e cipës
2. që gëlltit yjet e dukshme,
3. me vete duke i marrë si mëkatet
4. pastaj, dëshira- e fundit për një
5. xixë të shkrepëtij e të mos
6. mposhtet nga dëndësia e territ
7. Ajo dritë që ruan bërthamën
8. e shpirtit të dukshëm- të ngarkuar
9. me barrën e universit të dukshëm.

8.

**9.**

1. Këtë e quajte pronar i zemrës
2. sate?!!! Atë që tërhiqte vrragë
3. shpirtra të trazuar në duaj…
4. ndër fletë bungu jehojnë tingujt
5. e erërave të padukshme. Pamjet
6. e tyre në kujtesë trazojnë
7. ndjenjat e eoneve të kaluara
8. të paluara dhe të shtresuara
9. ndër pllakat tektonike, shumëbojëshe.

**9.**

1. Ata Terran të zbritur shekuj më pare,
2. sot vuajnë, jo vetëm për një trohë
3. buzeqeshjeje, as për një lungë
4. dashurie, por për shumë sëmundje-
5. të shumtën të shkaktuar nga
6. ata vet. Ne vazhdojmë teksa
7. e ngrohim gjakun dhe
8. shfrytëzojmë bakrin e nëndheshëm.
9. Lufta tek do të vi. Ne do t’i mbrojmë.

**V.**

# Manual i Njohjes

## Udhëzimi për përdorim

Janë 23 karta dhe secila kartë ka nga një poezi dhe një imazh, të cilat do të shkëputen nga libri dhë të bëhet nje deck apo pako. Këto duhet të përzihen dhe të kthehen mbrapshtë.

Lexuesi duhet të zgjedh tre prej tyre në rast argëtimi apo në kërkim të përgjigjes së caktuar, për pyetjet dhe mëdyshjet që i ka, duke i kthyer mbar për ta lexuar kartën me poezi dhe simbol.

Ky kapitul është frymëzim nga libri i famshëm i Hafezit, Fal- e Hafiz, i cili në Iran përdoret për argëtim. Ideja është që krahas leximit të gjithë librit, në kohë të lirë lexuesi të mund të argëtohet vetëm më këtë pjesë apo edhe me mysafirë, duke lexuar vargjet e bukura dhe duke i komentuar ato.

Në këtë mënyrë mëtohet që të situmulohet leximi në trajtën e argëtimit dhe njëkohësisht njohjes së gjërave për, të cilat lexuesi nuk ka pasur mundësi t'i njoh më herët.




E ndritur rruga ku ec.

Petalet e trëndafilit të bardhë misterin do të ta rrëfejnë.

Gjurmëve tua do të çel Tërfili katër- rremësh.

PASURIA

FËMIJËT



E mbështjellur me kënaqësi të çastit. Mallkimin ta dëboj.

Nuk je i gatshëm ta mbash në supe barrën e saj të rëndë.

FËMIJËT



Lotë dhe buzëqeshje. Zemra gjak do të pikoj.

Qielli derdhet në vajin e tyre.

Lumnia të takon.

MARTESA



Barrë e rëndë e lumturisë.

Gacë e përvëluar me duar boshe.

Harmoni në dashuri dhe anasjelltas.

SUKSESI



Rruga e shtruar nuk është makadam gurësh bruzë.

Dheu nuk do të të rrëshqas nën shputa

Përndritje!

Të pret dashuria në secilin hap të arritjes.

DIELLI

HËNA



Të duash do të thotë të lozësh në tinguj të ndjeshëm dhe të pandjeshëm të university.

Dielli i shpirtit tend… se ku është fshehur nga drita e hirit nuk i shihet vendi

Verbon sytë tanë tokësor.

HËNA

PALAÇO



Fytyra jote sall nur. Në zemër një diell ruan. Të shoh çdo damar. Të rrezatoj çdo frymë të nxirë njerëzore. Fytyra jote dhe ai shikim, ushqen zemrat boshe.

PALAÇO



Ndal!

Edhe kur bota do të qesh me ty edhe kur të përbuzë edhe kur s’i bën ballë vapës

e as acarrit. Nuk do të turpërohesh vetëm nëse vetën mohon për ta jetuar jetën e dikujt tjetër.

PAFUNDËSIA

FATI




Zemra yte fund nuk ka. Ajo, si qielli ka vend për secilin yll dritë të bëj.

Ti je i pafund. Fuqitë tua janë pa fund, vetëm kur dashuron.

FATI



Gruaja. Burri. Fëmijët. Të gjitha të tjerat janë vegime

Zgjëndrra të matufosura.

Tronditja të zgjon. Je me fat. Tani apo më vonë, rrufeja e fatit do të të godas.

SHPATA



Jo vetëm një. Shumë gjuhë shpata prêt nën gushë e sa mbi qafë.

E dhimbshme dosido.  Prit cipën e tejdukshme të shpresës!

RRUGA



Askush nuk erdhi në jetë si në pushim vjetor.

Rruga e jetës të takon vetëm ty. Vetëm përcill leqet e saja dhe të drejtat e saja

Qëndro edhe pak dhe do të arrish!

FLUTURIMI



Ti shpend që fluturon mbi re të bardha.

Nuk ka vend në tokë. Kot kanë pulat krihë e kot struci kokën fsheh nën rërë dhe palloi turpërohet kot nga këmbët e shëmtura.

Atje lart gjarpinjtë rrinë, vetëm atëherë kur i merr me vete

Virgjëreshën lëre në breg.

Pastaj ngrite lart.

BIXHOZI



Dyshimi nga brenda të bren. Edhe palcën e kurrizit edhe lëngun e tij ta pi ngadal.

Jeta është process. Vdekja çast i furishëm.

Vdekja bëhet process. Jeta është univers.

Universi s’luan bixhoz.

EPSHI



Të përvëlon tani. Jeta pëlcet nga shëndeti

Shëndeti vërshon si epshi

Sëmundjen fshihe si të gjithë!

XHELOZIA



Kohën mos e kthe pas. Mos u ndal. Mos fol për rrugën që e merr dhe kë dashuron

Kohën tënde askush s'e ka.

Rrugën tënde askush s'e ka.

9 PLANETE



Kur diell bëhesh, planetet do të të sillen rreth teje

Begati e sukses.

Hesht!

Edhe dhjetë planete tjera të fshihen në këto krihë dielli.

YLLI



Do të shkëlqesh. Bota kur e shpalos batanijen e sterrosur, nuri i yllit do të të udhëzojë

Në rrugën ku të tjerët nuk shkojnë.

HUMNERA

NGRITJA



Rënie! Në humnerën e sipërisë do të përhumbesh

Larg nga brenga qëndis kalllirin e rënduar dhe të plotë

Në tymnin prej fijesh shpirti

NGRITJA

SHPALLJA



Majat e larta ku ajri është më i rrallë do të ngrihesh mbi ata dhe mbi vete.

Heshtja do të t’I ngacmoj veshët.

SHPALLJA



Bota do të jetë më e bukur.

Ecja nëpër të do të të sjellë lumni.

Zëri yt do të dëgjohet gjithandej.

9 PLUMBA



Shkrep tetë. Të nëntin ruaje kur jeta ta vë lakun në fyt.

Hedh zarin jeshil.

Suksesi është i pashmangshëm!

19 PLANETE



Në gjakun tënd janë të tretura dirtat e të gjitha planeteve të dukshme dhe të padukshme.

Dëgjo dhe do të kuptosh. Sillu rreth diellit.

Vetëm atëherë kur e gjen diellin tend.

Zemra.

Dashuro!

**1.**

1. Bukuria është xhevahir në kurorën
2. e përhershmërisë dhe kafka
3. jote do të dëshmojë mbi
4. dhimbjen dhe urdhërin e Zotit.
5. Se diçka që duhet të behet
6. suhet të bëhet bukur deri në Alivanosje.
7. Deri kur esullohesh për një lot,
8. të cilin e lë pas në gjurmët e, së cilës
9. nuk kthehesh si gjarpëri tunikëhedhur

**2.**

1. Dija është fuqi që dridh shtyllat e botës
2. së larme fëmijërore- ky njeri i pa-arrirë,
3. i cili sheh me syrin e bojshëm lodrat dhe
4. i fsheh ato si atëherë si sot. Kush ndërron
5. lodrat, fëmijë mbetet. Fillon ciklin e ri
6. e do t’i dridh shtyllat e qiejve ku
7. ato mbahen dhe sheh sipër qiellin tek hapet
8. që të shoh ngjyrat pa emër, ddërsa emrat pa ngjyrë
9. do t’i hedh si farën e pjeshkës pas shpine.

**3.**

1. Si t’i emërtoj ndryshe zogjtë që rrinë
2. pezull në flatrat e padukshme të erës?
3. Ata që ushqejnë shpresën që është
4. më e fortë se frika dhe frikën e vdekjes
5. më është me e fortë se uria për një
6. kafshatë bote të trishtë kur t’i ngarkon
7. barrët e rënda të brengave të shtresuara
8. si rrasat e gurëve ndër kreshtat që
9. i kalojnë lartësitë e reve të bardha.

**4.**

1. Ishit të përbuzur, të përqeshur.
2. mësimet e huaja i transmetuat
3. në gjuhën e huaj për gjuhën e tyre
4. të kuptueshme, deirsa bota filloi
5. të kuptoj se ata nuk dinë asgjë
6. dhe verbërisht ju ndoqën që
7. nga toka të krijojnë skëterë.
8. A jeni të lumtur?- Jo! Jemi vetëm
9. në shpresë, sepse kjo është më e fortë se frika.

**5.**

Ishit të hutuar kur bufi ateronte
në oxhak dhe frikoheshit kur Zoti
i juaj i fshehtë- gjarpëri i shtëpisë
dilte të ngroh gjakun në fillim
të çdo pranvere. Dragoin e fshehët
nga sytë e botës, për ta mbytyr
vet me kurreshtje. Betoheshit njëherë
në diell e pastaj edhe në hënë,
tokë e bukë, për të gënjyer pa u ndal.

**6.**

1. Ishit fëmijë të lastuar që ndërronit
2. lodrat dhe prishnit lojën në lagjen
3. që ishte bota e juaj e vetme. Kush ishte
4. komandant, kush zanë e kush shtrigan plak, kush
5. mësues, kush burrë e kush grua, kush
6. gyrbetçar e kush nënë e përvuajtur
7. me vena të purpurta të përdredhura konop nën
8. lëkurën e duarve- sot nga të gjithë
9. vetëm ndjesë kërkoni… pos nga vetja.

**7.**

1. Voglush mjekërrthinjur do të mbetesh
2. atë zemër të vockël, ama shumë të vockël
3. dhe dromca helmi bloze, urrejtje dhe
4. duaj xhelozie tek i bartje ballëdjerrsitur
5. me vrap duke u përçapur, gojëhapur duke
6. hedhur shkuma të të gjitha ngjyrave
7. të hidhërimit. Përse kur nuk do të bëhesh
8. baba i kombit dhe përse dija
9. nga ty ik si borxhliu para tagrambledhësit.

**8.**

1. Çiftë njëzetetreshet tuaja
2. të mbështjellura në ujët e qiellit,
3. të fshehura në çdo gungë të qenies
4. së dukshme, janë veç se shëmbëllim
5. i një jete të largët në duaj kujtesash,
6. vetëm me të fshehtat e flakura në
7. arketipin e huaj…Të masës së padukshme
8. të qiellit të largët- ju
9. do të mbetëni njerëz!???

**9.**

1. Të më shohësh do të hamendesh nga
2. pamja dhe gjendja. Nga zëri kumbues.
3. Rri pas perdeve, pas dymijëepesqindë vitesh
4. ta bartë atë ligjërim të kahmotshëm për
5. njeriun, për jetën, për vdekjen dhe
6. kthimit nga kjo, për numrat dhe për germat. Nuk
7. jam Pitagora me emër të koduar nga babai
8. pas orakullit të Delfit- jam zëri
9. i tëri… i lashtësisë.

**1.**

1. Lëngu i kurrizit rrymon në drejtim
2. të oqeanit të vdekjes. Atje të tubohen
3. të gjithë shpirtrat si në kohën kur
4. Atlantis u zhytë i tëri, e të urtit
5. u shpërndanë nëpër tokë ta ruajnë
6. dhe mbindërtojnë qytetërime të reja
7. sot në kompjuter palohen talismanet
8. e reja. Sot magjia jeton një jetë
9. tjetër. Njerëzit gënjejnë njëlloj!

**2.**

1. Dikush shkruan librin e vet të jetës.
2. Dikush përshkruan librin e huaj dhe
3. hymnizohet edhe në  kohën kur
4. Profetë nuk ka dhe tempuj e orakuj s’ka.
5. Secili është lënë të kërkoj Zotin e vet.
6. Atje ta gjej dëshpërimin e ta ndjej
7. Madhëesinë dhe peshën e Tij.
8. Dikush shkruan librin e vdekjes
9. e dikush e përshkruan atë- Zellshëm!

**3.**

1. Nga ikra në peshk, nga peshku në derr
2. nga derri në njeri thonë Lhamat e Tibetit.
3. Nëntë muaj shkojnë sa ora, po kush e bartë
4. atë kod sekret të kurdisur në drejtim
5. të vdekjes. Vdekja është frikë, frika pra
6. më e fortë se durimi dhe durimi
7. më i dobët se shprsa. Vdekja është
8. kulmi- lë dhimbjet, shpresat, durimin
9. dhe frikën- këto i takojnë botës njerëzore.

**4.**

1. Gjurmëve të zhurmës së vetmisë
2. në fërkemin e kujtesës sheh copëza
3. parajse e ferri. Floririn dhe çifligët
4. që i lë pas, fëmijët, të cilët herë
5. të bën krenar e herë të bën struc
6. me kokën e zhytur nën rërë, nuk të zë gjumi
7. e i tëri futesh nën batanie- tentim
8. vetvrasjejse të çastit- edhe këtë po deshe
9. e bën serikisht, që të zgjohesh me kokëdhimbje.

**5.**

1. Në shi i lagur me petka për trup
2. të ngjitura- Nga dritarja nuk prita
3. shikimin tënd mëshirëplotë, as deri
4. në mbrëmje të shoh yllin që bie, qiellin
5. e errët duke e çarë dysh. Ti e lexon
6. dënesjen time qysh nga koha kur
7. shpirtrat u caktuan se, në cilin trup
8. do të bien. Fatet kur u caktuan binin petalet
9. e trëndafilit të bardhë misterplotë, në vend të shiut.

**6.**

1. Pllakat tektonike tek rrëshqitnin
2. mbi lavë. Trupat e mëkatarëve digjeshin
3. për një trohë shpëtim. Kush do që fluturoi
4. mbi re të bardha, ra sikur në
5. vapë shkrihet amberi dhe rrëshira
6. e pishave kullon porsi mjalta
7. e freskët nga hojet. Mollusqet që valët
8. i sollën në breg, thaheshin, bëheshin
9. cipë si kjo perde që na ndau nga bashkimi.

**7.**

1. Mblidhja leshterik për të të qepur një
2. tunikë jeshile me perla stolisur duke
3. e ditur se nuk jam Thot-i, e as stilisti
4. i kohës që ndryshon modën për çdo
5. sezonë. Nuk jam mallkimi i vejushave
6. me jetimë, e as loti i të përhumburit
7. mes kësaj dhe asaj bote. Yjet shikoja
8. dhe Jupiteri më foli si mbrojtës.
9. Fat më thoshte dhe fat kam shpirt!

**8.**

1. Sikur çdo gisht ka gjurmë unike
2. dhe çdo frymë dashurinë e tillë.
3. Sa e pamëshirëshme ajo- Dashuri. Ta
4. shtrëngon zemrën derisa ulërinë me
5. britmën primale kur edhe zëri
6. të shterret- veç dënesje si e jetimit
7. në prehërin e dikujt tjetër- dëshiron
8. të ulesh për një trohë mëshirë
9. e butësie nga flakët e mallkimit shkrumues.

**9.**

1. Netëve yjeplotë provova të ec këmbëzbathur
2. në kaldërmenë e njomur nga ajri i lagët
3. nuk u duroja në atë qetësi e mos të bërtisja
4. emrin tënd derisa trarët e qiellit u tundën
5. dhe porta e ylbertë u përplas në mure
6. prej fildishi, e rrënkimi- ky që ndante
7. kafshatat e pogaçës së mbetur, zogjëve në
8. dritare, ditëve me acarr kur më vinin për
9. të më ngushëlluar në këtë botë të bojshme.

**1.**

1. Të adhuroja paganisht dhe flijoja
2. bereqetin dhe bagëtinë dhe putat
3. me këto duar i punoja në shëmbëllimin
4. tënd. Nga Zoti njihja dhimbjen dhe heshtjen.
5. Njihja mospërgjigje në lutjet e mia, njihja
6. vetën të sorrollatur, vetëm hi e blozë dukë bërë.
7. Fati, ky tiran ndëryjor që të prêt në gushë
8. me gijotinën e tij, hesht bashkë me Zotin
9. dhe vetëm bën. Zëshëm dhe heshtëshëm.

**2.**

1. Bukuria sërish kurorë në kokën
2. e mbretëreshës. Dashuria ec sërish
3. dathë e lakuriq dhe liron aromën e luleve
4. të bagremit që, me vete më marrin porsi një
5. leckë, porsi një nanomembranë përçuse
6. të kërkimit të përhershëm. Më përqeshin
7. ata të fëlliqur të cilët e zbuluan moralin
8. fenë, artin, shkencën dhe farë urrejtjeje
9. hodhën në zemrat e të dehurve me dashuri.

**3.**

1. Me ujët e këmbëve të lara, Ti që zbulove
2. Harresën, do të pagëzohem si Sabeasit në
3. Jordan dhe fërkem njeriu mos të më mbetët
4. kur kjo dhimbje në zemrën e rënduar
5. prej dashurie të më kalojë, kur do ta
6. paguaj çmimin e vuajtjeve të parreshtura
7. në këto njëmijë vite të fundit.
8. Të ringjallem nga ashkëlat e dritës
9. sall për dashuri dhe hiçgjë tjetër.

**4.**

1. Në ato ditë frike të pandalshme dhe
2. netëve që nuk soseshin T’u luta
3. derisa goja më thahej, gjuha
4. qiellzë më ngjitej e frymën
5. e ndalja tek zemra dhe aty e lëja
6. emrin Tënd me të madh- “Faliminderit”.
7. Lusja për dije dhe shihja engjëjt
8. që më bënin hije. Mësova katër
9. Germa të zbritura dhe dashurinë.

**5.**

1. Mësova të dua. Vet, pa mësues.
2. Kukllar vet. Asgjë nuk shpresoja.
3. Asgjë nuk prisja nga Njeriu. Nga njeriu
4. merrja mohimin deri në përbuzje.
5. Përbuzjen deri në urrejtje dhe pyesja
6. vetën përse këto m'i japin pa ua kërkuar?
7. Përse vetën helmojnë këta të gjorë
8. duke ditur se jam mësuar të dua
9. dhe vështirë e kam të çmësohem.

**6.**

1. Nga Ty mësova të dua dhe si
2. qielli të dënes e duke thene: “ lehtë
3. është t’i pshtyesh qiellit që heshtë”.
4. Nga Ty mësova se, vdekja nuk është
5. ajo plakë e tmerrshme ,ecja
6. e së cilës përhap lemeri
7. dhe llahtar. Nga ty mësova se,
8. Mjafton të të doj një grua. Një
9. e vetme, në sytë e, së cilës parajsën do ta shohësh.

**7.**

1. Fillova të kuptoj se mundet pa të gjithat
2. pos ajrit dhe dashurisë. Me të gjithat
3. mbase kalon, i tejkalon.
4. Vetëm pas ilaqit shëndeti ka ëmbëlsi
5. dhe pas vuajtjes- jetë të quajtur
6. padrejtësisht- vjen aromë e këndëshme
7. e Njohjes. Dhe dera e saj tek të hapet, ato
8. bagllame të arta që ushtojnë melodi
9. e cila shpirtin ta kënaq.

**8.**

1. Tek varrezat shpesh shkoja ta
2. ndjej ndonjë tingull se, cilit
3. shpirt do t'i këndojnë pranverë
4. ai zog kanarine? Dhe partiturat
5. e heshtjes tek rradhiteshin ku
6. unë u bëja kontrapunt. Tek varret
7. e vogla fëmijësh qaja barabar
8. me barin, të cilin e shkilja
9. ndërsa ai ilaq për sëmundjen time.

**9.**

1. Ja…, zgjodha ngjyrën bruzë që të shkruaj për
2. Dashurinë. Mësimin Tënd më të çmuar.
3. Mësova se edhe dëgjimi pas dashurisë është
4. litari që të mban të lidhur si
5. litari i kërthizës e, të mëkon nëntë muaj më të shenjtë
6. të jetës. Derisa u poqa ta shoh
7. parajsën në sytë e saj, pelinin e jetës
8. e kam pirë çdo mëngjes në vend të
9. një luge mjalti që helmin ta pastroj.

**1.**

1. Kur truri na u trash për dijen Tënde
2. ne bluam imët, temjanin nga më
3. i bardhë dhe e tretëm në verën e bardhë.
4. …edhe kur lukthi na dhimbte nga
5. krenaria e injorantit, sepse dija
6. armik tjetër nuk ka pos padijes,
7. prapë morëm temjan të imët. Në anën
8. e majtë dhe të djathtë dhe sipër
9. nësh, shpirti na bënte nur.

**2.**

1. Frymën na e zinte smogu i lakmitarëve.
2. Mushkëritë  me blozë i pastruam
3. me ekspektorim. E ku ka më
4. mirë se shtogu dhe mjalta?-
5. e mbledhur nga mijëra lule ku
6. as bleta di  nga sa lule një bulë
7. mjalte mblidhet, as unë kuptova
8. si tretet në gjak, qumësht derisa të bëhet
9. për ju foshnjë të mijëvjeçarit tjetër.

**3.**

1. …dhe nga shkëmbinjtë mblodhëm rrëshirën
2. më të errët se guri i oniksit, e kulluam
3. në sitën prej liri dhe çaj mullage
4. e tretëm atë gur. Çdo damar për ta zgjidhur
5. ato që na lidhen në nga nëntë nyje, pa
6. lënë gjurmë të valëzuara si flokët e saja
7. me tallaze, si ujëvare e përflakur
8. prej shpritusi me flakën blu
9. të dashurisë së përherëshme.

**4.**

1. I shikuam të dashuruarit marrëzisht
2. pa e kuptuar se ata ishim ne, ndër
3. shavare të përzier me hipokampë
4. fluturues mbi kokat tona. Ndër kofsha të këmbëve
5. të djathta  lidhëm pej mëndafshi
6. bojëgjaku,  për t’u ruajtur nga
7. krijesat e padëshirueshme. Patat e egra
8. të prosaçelura, në varg e ndiqnin
9. nënën krenare në moçal. Kjo pamje e lumturisë.

**5.**

1. E gjelbërta morr e fletëve në pyll, sikur
2. jemi në ishullin jeshil të fundosur
3. mijëra vite më parë- Nuk do të krijojmë
4. civilizime të reja mbi gërmadhat e kësaj
5. bote që sintetizon ilaçet nga kufomat
6. njerëzore. Sikur çdo epokë kishte dhe
7. duhet te ketë, të dashuruarit e vet marrëzisht,
8. që ta ruaj barazpeshën mes helmit dhe
9. kurrës për zemër. Shpirtin për ta shëruar.

**6.**

7.

1. Sa herë na kalonin nga shtatë vite jete
2. të ngjizur me dashuri, kuptonim se
3. botë të reja lindin në secili
4. dimension të dukshëm, gjysmë të dukshëm dhe
5. të padukshëm. Ndërsa bota flinte gjum
6. me barrën e epokave të rënda mjiëvjeçare
7. dhe gjymtyrët dot s’i çonte, ne mblidhnim
8. vetëm gunga të arta të kamomileve
9. menjëherë pas bletëve të zhurmëshme.

**7.**

8.

1. Në lashtësi, reçetat për sëmundjet njerëzore
2. shkruheshin në lëvozhga breshkash,
3. ndërsa miniaturistët Iranian bënin
4. imazhe në eshtra të zbardhëdhuara gamilesh.
5. Parajsën, të cilën njerëzit e ndërtonin shumë
6. kohë më parë, e mori deti i madh
7. e fundosi para se Thot-i të kaloj në Egjipt.
8. Ferrin që tani po na e ndërtojnë  fuqitë e errëta,
9. na sëmuajnë dhe na bëjne të vuajmë pandërprerë.

**8.**

**9.**

1. Folën para nesh për mrekullirat- të tjerët
2. që nuk i kuptonin, veneronin habinë në sytë tanë.
3. Sot kush ma sjell kurrën kundër urrejtjes, do të
4. jetë profeti im, të cilit do t’i laj këmbët dhe
5. flokët do t’i lyej me balsam dhe aroma
6. të shenjta nardi. Ne do t’iu përmbahemi fetarisht
7. përshkrimeve të tilla mjekësore,
8. pavarësisht që dimë ta masim kohën…dhe dhimbjen
9. me kandarin njerëzor. Ne duhemi.

**9.**

1. Kështu është kur nga dashuria lindin
2. të dashurit, të dashuruar përjetësisht
3. Të lindin dike, i cili do të dashuroj për
4. Përhershmëri dhe një ditë më shumë,
5. pa u bezdisur për dhimbjet në kryqe dhe
6. sinuziti kronik. Ne ndjejmë aromat
7. e ilaçit nga distancat kozmike, përtej
8. rrugës së qumështit. Ne regjenerohemi si gjallesat
9. e Oqeanit të madh dhe navigojmë në ujët e palcës kurrizore.

**Fahredin Shehu**



U lind në Rahovec në jugperëndim të Kosovë më 1972. Studimet universitare i kryen në Universitetin e Prishtinës, Studime Orientale. Vazhdon studimet post- diplomike në Letërsi

Aktivisht merret me kaligrafi duke zbuluar teknika dhe mediume te reja për këtë lloj specifik të artit vizual.

Shkruan vështrime estetike për artin pamor.

Është ekspert i letërsisë transcendentale dhe hulumtues i trashëgimisë shpirtërore botërore.

Në më shumë se dy dekada ka funksionuar si Hulumtues i Pavarur Shkencor ne fushën e Trashëgimisë shpirtërore Botërore dhe Estetikës Sakrale.

**2016- Redaktori progtamit edukativo arsimor RTK**

**Trajnimet, kurset, seminaret, Simpoziumet & Përfaqësimet:**

- Konferenca mbi "Ibn Khaldun" 600 vjetori, me ftesë të Ministrisë për Kulturë dhe Turizëm dhe Ministrisë së Punëve të jashtme,Egypt, Cairo. Dhjetor 2006;
- Qendra ndërkombëtare për të drejtën transitore, Kursi esencial në DRnë Leuven, Belgium, Shkurt 2006;
- King Baudouin Foundation Takimi i partnerëve rreth të drejtave të pakicave në praktikë, në Brussels, Nëntor, 2005;
- Takimet e 44ta Ndërkombëtare të Poezisë në Sarajevo, Bosnia dhe Hercegovina, Maj 2005;
- Sipmoziumi për Integrime Evropiane, Istanbul (Kultura Evropiane, Politikat e Integrimit, konceptet dhe modalitetet e integrimit);
- Analiza e konflikteve-OSCE Capacity Building;
- Ndërtimi i ekipit-OSCE Capacity Building;
- Vetëdijëshmëria gjinore- OSCE Capacity Building;
- Religjioni dhe Zgjidhja e konflikteve-OSCE Capacity Building;
- Trajnimi për Trajnues- Bazat e Trajnimit;
- Udhëzimi dhe teknikat e Mentorimit, OSCE Capacity Building;
- ELT Seminari i ligjërimit të Gjuhës Angleze;
- Teknikat e fotografimit, Kampi veror për promovimin e dialogut mes gru[eve etnike të ish-Jugosllavisë;
- Trajnimi i zhvillimit të OJQ-ve- East Ëest Management Institute: sit ë shkruhet projekti, si të ballafaqohesh me raste të rënda ne menaxhment;
- Trajnimi i Trajnuesvëe për Zgjedhjet -OSCE Capacity Building;
- Trajnimi për komisionet Zgjedhore, IFES;
- Aftësitë e komunikimit- OSCE Capacity Building;
- Aftësitë e prezantimit-OSCE Capacity Building

**Librat e botuar:**

1 NUN- përmbledhje me poezi mistike, 1996 botim autori,

2 SHUMËSI E PADUKSHME- Prozë poetike, 2000, botim autori

3 NEKTARINA- Roman epik transcendental, 2004, sht. Botuese, Rozafa, Prishtinë projekt i Ministrisë së Kulturës Rinisë dhe Sporteve të Kosovës

4 ELEMENTAL 99- Tregime të shkurta poetike, 2006, Qendra për mendim pozitiv, Prishinë

5 KUN- Përmbledhje me poezi të lirikës transcendentale, 2007, Sht. Botuese LOGOS-A, Shkup

6 Dismantle of Hate- Libri elektronik, E-book, në gjuhën angleze, botuar nga Ronin Press, Londër, Angli

7 Crystaline Echoes, Poezi, Libër dhe e-book, 2011, Corpos Editora- Porto, Portugali

8 Pleroma's dew. Poemë, Inner Child Press, 2012, New Jersey, SHBA

9 Makadami i Smagradtë, Iniciativa Pozitive, 2012, Rahovec, Kosovë

10 Manat, Roman, LOGOS-A, Shkup, 2012, Maqedoni

11 Balkans and Islam, Cambridge Scholars Publisher's contributor, 2012.

12 Hojet, Roman, botim autori, 2013

13 Nalivpero, përzgjedhje poezish, Arhipelag, Beograd, 2013.

14 Malestrom, The Four Scrolls of an Illyrian Sage, Poemë, Inner Child Press, New Jersey, 2014.

15 Bonds, Poezi të zgjedhura, Inner Child Press, New Jersey, 2016

16 Elisir, Pelicano Libri, Roma, Itali, 2017

17 Neon Child, Poezi tw zgjedhura, Inner Child Press, New Jersey, 2018

18 Punime shkencore në: Institute for Balkan Studies, Tehran, Iran

19 Punime shkencore në: Revista "Avicenna", Prishtinë, Kosovë

**Pjesëmarrjet:**

- Ekspozita e kaligrafive në **Kajro, Egjipt, 2004**;
- Takimet e 44-ta të poezisë, **Sarajevë 2005**;
- Kongresi mbi 600 vjetorin e Veprës së Abdurrahman Ibn Khaldunit, **Kajro, Egjipt, 2006**;
- Takimi për të drejtat e pakicave etnike, Parlamenti Evropian, **Bruksel, 2006**;
- Debatet ne KTV, RTK, TV BESA;
- Pjesëmarrje në Kongresin me rastin e 800 vjetorit te poetit Persian Xhelaludin Rumi, organizuar nga UNESCO dhe Fondacion Saadi Shirazi, **Tiranë**.
- Pjesëmarrje ne Kongresin e 3$^{th}$ Ndërkombëtar Sheikh Tousi, **Qom, Teheran, Mashhad, Iran**
- Pjesëmarrje ne Konferencën rajonale për bashkëpunim, **Kopaonik, Serbi**
- Festivali i 14-të i Poezisë Voix de Metiterranee, **Lodeve, Francë**
- Festivali i poezisë- jubilar ne Struge, **Maqedoni**
- Konferenca Rajonale, PEN Qendra e Maqedonisë, **Shkup, Maqedoni**
- Festivali Ideogramma, **Qipro**
- Festivali Nisan 13, Galilee**, Nazareth, Izrael**
- Festivali Fermoy Poetry Festival, **Fermoy, Irlandë**
- Konferenca e PEN Macedonia, 50 vjetori, **Shkup, 2013**
- Festivali dhe Punëtoria e përkthimit, Malta, Mediteraranean Festival, **Valletta, Malta 2013**
- Festivali Rajonal i Poezisë, SUR Festival, Zagreb, **Kroaci, 2015**
- Festivali ndërkombëtar i Poezisë, Maelstrom, **Bruksel, Belgjikë 2016**
- Sapanca Literary Festival, **Turqi, 2016**
- Festivali ndërkombëtar Vilenica, **Sloveni, 2017**

**Shkrime akademike dhe kumtesa:**

- Politika, Feja, Arroganca, Shteti**- Egjipt**
- Misticizmi, Misticizmi Islam, Suraverdiu**- Kosovë**
- Rekonstruktimi i identitetit dhe dhe qëndrueshmëria e tij ne mesin e shqiptareve te Kosoves- Turqi
- Sema, Semazeni, Esoterizmi dhe Arti i Rumiut **-Shqipëri**
- Grimoiret- leximi racional i teksteve irracionale**- Kosovë**
- Letërsia (Perkthimi) dhe Arti si ure mes kulturave**- Kosove**
- Përkujtimi i Ashurasë ne Kosove- Teheran, **Iran**
- Te priturat e shqiptareve dhe serbeve për dialogun: Kosove- Sërbi- **Sërbi**
- Mehmet Akif Ersoy si vlere e përbashkët (Shqiptare- Turke)**- Kosove**
- Martesa dhe Familja sipas Fethullah Gulen**- Kosove**
- Ahmsta Kebzeh- Murat Yagan dhe Yoga e Kavkazit**- Kosove**
- Laleh Bakhtiar- Femra e parë e cila e përktheu Kur'anin e shenjte**- Kosove**

- Kudsi Erguner- Muzika Sufi ne Sorbonne- **Kosovë**
- Osho Rajneesh mbi artin objektiv**- Kosovë**
- Zaha Hadid- skulpturat masive arkitektonike**- Kosovë**
- Loreena Mc Kennitt- fuzioni i muzikës Perëndimore dhe Lindore**- Kosovë**

**U botua ne shume antologji, ndër te tjera:**

- THE WORLD POETS YEARBOOK 2009, Bei Jing, **Kinë**,
- Poetas del Mundo, **Santiaogo de Chile**
- Blue Max Revisten, Dublin, **Irlandë**,
- Tribune de Geneve, Geneve, **Zvicër**
- CHECK POINT POETRY, Le Reti di Dedalus, **Itali**,
- Anthology, Alquimia de la Terra, **Spanjë**
- Antologjia, Alquimia dela Sal, **Spanjë**
- Ann Arbour Revieë, Michigan, **USA**,
- Coldnoon Lityerary Revisten, Jawhalal Nehru University, New Delhi, **India**,
- Healnig World Anthology, New Jersey, USA,
- Poezi në antologji për të drejtat e popullit Hazara, Oslo, **Norway**
- Axlepin publishing anthology, **Filipine**

Ka përgatitur Antologjinë: Wold Healing, World Peace në SHBA

Sofra Rome- poezi rome dhe për Romët

Antologjinë e poezisë bashkëkohore kosovare në gjuhën turke

Ka përkthyer poezi dhe prozë të **Fernando Arrabal**, **Knut Odegard, William S. Peters, Amir Or, Hava Pinhas Cohen, Lee Kuen Shih, Filip David, Vida Ognjenoviq, Gojko Bozhoviq**

Poezi në revisten MM qendra e studimeve humanistike GANI BOBI, Prishtinë, **Kosovë**

Poezi në Revisten ULAZNICA- Zrenjanin, **Vojvodinë**

Poezi në Revisten POETA**- Beograd, Serbia**

Poezi në Revisten, ISTANBUL LITERARY REVIEË, **Istanbul, Turkey**

Poezi në Revisten, MOBIUS , **New Jersey, USA**

Poezi në Revisten OBELISK, **Tiranë, Shqipëri**

THE WORLD POETS QUARTERLY (multilingual) VOLUME No. 58, **Bei Jing, Kinë**

THE WORLD POETS YEARBOOK 2009, **Bei Jing, Kinë**

Leksikoni i shkrimtarëve shqiptar 1501- 2001**, Prishtinë, Kosovë**

Poezi në Sarajevske Sveske 2010, **Sarajevo, Bosnia**

Poezi në Balkan Writers, **Belgrade, Serbia**

Poezi në Poetas del Mundo, **Santiaogo de Chile**

Poezi në Mediterranean, **Gotteborg, Suedi**

Poezi në Aquillrelle, **Brussels, Belgium**

Poezi në Poem hunter, **USA**

Poezi në World Poets Society, **Athens, Greqi**

Poezi në Albpoem, **Albania**

Poezi në Soylesi Poetry Revisten, **Istanbul, Turqi**

Poezi në Uzina Marta, **Brazil**

Poezi në Arabic Nadëah, **Hong Kong**

Poezi në Orientul Meu, **Bucharest, Rumani**

Poezi në Agonia, **Bucharest, Romania**

Poezi dhe profil artisti në Carty's Poetry Journal, **Dublin, Irlandë**

Poezi dhe profil artisti në Blue Max Revisten, **Dublin, Irelandë**

Poezi në Middle East Online, **London**

Poezi në The Sound of Poetry Review, **Argentinë**

Poezi në Le post, **Paris, Francë**

Poezi në Aube **Paris, Francë**

Poezi në 24 heurs, **Geneve, Zvicër**

Poezi në Tribune de Geneve, **Geneve, Sëitzerland**

Poezi dhe kaligrafi në World Art Friends, **Portugal**

Poezi në lechasseurabstrait. Publisher, Patric Cintas, RAL,M-  Revue d'Art, et litterature, Musique, **Paris, France**

Poezi në Arte Poetica, **Salvador**

Poezi në Carcinogenic Poetry, **Brasil**

Poezi në Album Nocturno, **Salvador**

Poezi nëantologjinë e Fernando Sabido Sanchez, **Madrid, Spain**

Poezi në Anthology; Poetas Siglo Ventiuno, Editor, Fernando Sabido Sanchez, **Madrid, Spain**

Poezi në **CHECK POINT POETRY, Le Reti di Dedalus, Italy**

Poezi në **Author India, India**

Poezi në Pagina de Andres Morales, **Chile**

Poezi në Cinosargo, **Arica, Chile**

Poezi në Grey Scale, **Nigeria**

Poezi në Snoë in Guinea Revisten, **13 º NUMBER OF LITERARY REVIEW LVII No. of 2nd etapa/01-07-2011**

Poezi në **La Granada, No. 2, Oslo, Norvegji**

Poezi në Othervoices.org. **USA**

Poezi në Poetry Blis Anthology**, India, 2012**

Poezi në Healnig Ëorld Anthology**, Neë York, USA**

Poezi në Aquillrelle**, Brussels, Belgium**

Poezi në Letras TLR**, Mexico City, Mexico**

Poezi në Realidades Y Fictiones, ed. Hector Zabala**, Buenos Aires Argentina**

Poezi në Poemish**, USA**

Poezi në Best Poems Encyclopedia, **USA**

Poezi në Froward Poetry**, UK**

Poezi në GALWAY Review, **Irlandë**

Poezi në Ann Arbour Review, **Michigan, USA**

Poezi në Coldnoon Lityerary Revisten**, Jawharlal Nehru University, New Delhi, India**

Poezi në Anthology, Alquimia de la Terra, **Universidad da Huelva, Spain**

Poezi nw Metamorfoza Anthology, **Warszaw, Poland**

Poezi nw Water Anthology, **Columbia**

Artikuj në www.newropeansrevisten.com, **Strasbourg, France**

Librat në http://www.archive.org/search.php?query=creator%3A%22Fahredin%20Shehu%22, **USA**

I përkthyer në **Anglisht, Frëngjisht, Gjermanisht, Italisht, Polonisht, Spanjisht, Hebraisht, Rumanisht, Serbisht, Kroatisht, Boshnjakisht, Maqedonisht, Turqisht, Gjuhë Rome, Persisht, Mongolisht, Kinezisht, Kinezisht/ Mandarin, gjuhë Siciliane, Friziane, Malteze, Bengali dhe Bhahasa**

Librat e tij gjinden në Bibliotekën e Aleksandrisë, Alexandria, Egjipt,

British Library, Londër, Mbretëria e Bashkuar,

Bayerische Staatsbibliothek, Munich, Gjermani

I katalogizuar në Bibliotekën Universitare dhe Kombëtare të Kosovës

Në Bibliotekën Nacionale në Zagreb, Kroaci

Në Bibliotekën Nacionale në Beograd, **Serbi**

**Ambasador i Poetëve për Shqipëri nga Lëvizja Poetët botëror "Poetas del Mundo", Santiago de Chile**

**Anëtar i Asociacionit Botëror të Poetëve, Greqi**

**Anëtar i PEN Qendrës së Kosovës**

**Anëtar i Këshillit të librit dhe Botimeve pranë Ministrisë së Kulturës, Rinisë dhe Sporteve, (2012-2015).**

**Laureat i medaljes së artë për poezi si urë lidhëse mes popujve, Axlepin Publishing, Filipine**

**Laureat i çmimit Agim Ramadani, Stubëll- 2014.**

**Laureat i çmimit, Poet i vitit 2014, nga Revista Turke IMZA- 2014**

**Laureat i çmimit, Naaji Naaman, Beirut, Liban- 2016**

**Laureat i çmimit Veilero, Itali, 2016**

**I nomuniar për çmimin Pulitzer, 2018**

**Doctor Honoris Causa, Universum Academy Lugano**

**Lifetime Academic, Universum Academy Lugano**

**Çmimim Aleksandri i madh per ekselencë të  karierës letrare, Abruzo, Itali**

**Drejtor i Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë, Rahovec**